# Rregullat e Bajrameve

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Ibrahim b. Muhamed El Hukajl

**Përktheu :** Bekir Halimi

**Rishikoi :** Redaksia e Albislam.com

2009 - 1430

islamhouse.com

Muslimanët i kanë vetëm tri festa e ato janë:

a) Festa e javës - dita e xhuma, që e përmbyllë javën.

Në këtë ditë i ka udhëzuar All-llahu [subhanehu ve teala], pasi që i verbëroi para kësaj dite ithtarët e Librit, çifutët dhe të krishterët, për këtë ata e morën të dielën dhe të shtunën. Ibn Huzejmeja [rahimehull-llah] thotë: "Kaptina e argumenteve se dita e Xhuma është ditë feste dhe se ndalohet agjërimi i saj, pasi që është festë". Pastaj përmend një hadith nga Ebu Hurejre [radijall-llahu anhu], i cili thotë: kam dëgjuar Pejgamberin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] duke thënë:

(إن يوم الجمعة يوم عيد؛ فلا تجعلوا يوم عيدكم يوم صيامكم إلا أن تصوموا قبله أو بعده)

"Dita e xhumasë është ditë feste, andaj mos e bëni këtë ditë të festës ditë agjërimi, përveç se nëse agjëroni një ditë para ose një ditë mbrapa". (Hadithi është i vërtetë. Transmeton Ahmedi, Ibn Huzjemeja etj.)

b) Bajrami i Fitrit: domethënë me përfundimin e agjërimit të muajit Ramazan, në të cilin muaj gjendet nata e Kadrit, e cila është më e mirë se një mijë muaj.

Kjo është dita e dhuratave për ata që kanë agjëruar këtë muaj dhe e kanë ruajtur agjërimin, kanë falu namaz nate në formën më të mirë. Të gjitha këto ibadete i ka bërë me sinqeritet ndaj Allahut. Kjo festë është vetëm një ditë, edhe atë ditën e parë të muajit Shevval.

c) Bajrami i kurbanit: Kjo është dita përmbyllëse e dhjetë ditëve të Dhul-Hixhes, të cilat janë ditët më të mira, kurse veprimi në këto ditë janë veprat më të mira, siç tregon Ibn Abbasi [radijall-llahu anhu] nga Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem]:

(ما من الأيـــام العمل الصالح فيهن أحب إلى الله من هذه الأيام العشر، فقالوا: يا رسول الله، ولا الجهاد؟ قال: ولا الجهاد؛ إلا رجل خرج يخاطر بنفسه وماله فلم يرجع بشيء)

*"Veprat në asnjë ditë nuk janë ma të mira se sa në dhjetë ditët e Dhul-Hixhxhes. Thanë: As xhihadi në rrugë të Allahut? Tha: As xhihadi në rrugë të Allahut, përveç njeriut, i cili del me vetveten dhe pasurinë e tij dhe nuk kthehet me asgjë". (Buhariu)*

Kjo ditë është dita e dhjetë e Dhul-Hixhxes, para saj është dita e Arafatit, e cila është ditë feste, pas saj janë tre ditët e Teshrikut edhe ato janë ditë feste. Kështu që ditët e kësaj feste janë pesë ditë. Siç tregohet në hadithin e Ukbe ibn Amirit [radijall-llahu anhu], se Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] ka thënë:

(يوم عرفة ويوم النحر وأيام التشريق عيدنا أهل الإسلام وهي أيام أكل وشرب)

*"Dita e Arafatit, dita e kurbanit dhe ditët e teshrikut janë për ne, muslimanët, festë, janë ditë të ngrënies dhe pirjes".* (hadithi është sahih, transmeton Ebu Davudi, Tirmidhiu, etj).

Ky bajram është më i madh se Bajrami i Fitrit. Ibn Rexhebi [rahimehull-llah] thotë: "Kjo festë është më e madhe dhe më e vlefshme, sepse pason pas përfundimit të veprave të haxhxhit."

Shejhul-Islam ibn Tejmie [rahimehull-llah] pasiqë e përmend ajetin:

(الْيَوْمَ أَكْمَلْتُ لَكُمْ دِينَكُمْ وَأَتْمَمْتُ عَلَيْكُمْ نِعْمَتِي وَرَضِيتُ لَكُمُ الإِسْلامَ دِيناً)

*"Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju islamin fe".* (El-Maide: 3).

Thotë: "Për këtë All-llahu e ka zbritur këtë ajet në festën më të madhe të umetit besim drejtë, sepse nuk ka festë më të madhe se sa festa ku mblidhen edhe vendi edhe koha, e kjo është festa e kurbanit dhe asnjë ditë prej ditëve nuk është më e vlefshme se sa dita kur Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] e fali atë me myslimanët.

Gjithashtu thotë: “Dita më e mirë e vitit është dita e kurban bajramit, disa kanë thënë se ajo ditë është dita e Arafatit, mirëpo mendimi i parë është më i vërtetë. Sepse Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] ka thënë:

(أفضل الأيام عند الله يوم النحر، ثم يوم القـــر)

*Ďita më e mirë te All-llahu është dita e kurbanit, e pastaj dita (e freskët) që vjen pas saj”.* (hadithi është sahih, transmeton Ahmedi dhe të tjerët)

Sepse është dita e haxhit më të madh, sipas imam Malikut, Imam Shafiut dhe Imam Ahmedit, siç qëndron në Sahihul-Muslim:

(يوم النحر هو يوم الحج الأكبر)

*Ďita e kurbanit është dita e haxhxhit më të madh”.* (Muslimi)

## E para: Vendimi i Sheriatit mbi namazin e bajramit.

Dijetarët kanë tre mendime rreth vendimit mbi namazin e bajramit, edhe atë:

a) Është obligim për secilin musliman. Ky është mendimi i medhhebit Hanefi.
b) Është sunnet i fortë. Ky është mendimi i Imam Malikut dhe shumicës së dijetarëve të medhhebit Shafii .
c) Është obligim kolektiv, (farzi kifaje), nëse banorët e një vendi me qëllim e lënë pas dore këtë ibadet, luftohen për hir të këtij gabimi. Ky është mendimi i Hanbelive, dhe disa dijetarëve të medhhebit Shafi.

Mendimi më i saktë për ne është, se namazi i bajramit është obligim(vaxhib), edhe atë për këto argumente që vijojnë:

1. Urdhëri i All-llahut (subhanehu ve teala):

((فَصَلِّ لِرَبِّكَ وَانْحَرْ)) [الكوثر: 2]

*"Andaj, ti falu dhe prej kurban për hirë të Zotit tënd!".* (El-Keuther: 2)

Urdhri rezulton domosdoshmëri të kryerjes së atij urdhri. Gjithashtu i ka urdhëruar edhe gratë të dalin në këtë namaz.

2. Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] vazhdimisht e ka falur këtë namaz dhe asnjëherë nuk e ka lënë pa falur.
3. Është prej simboleve të dukshme të fesë, kurse simbolet e dukshme janë obligim, siç është ezani dhe disa vepra tjera .

Ibn Tejmiu [Allahu e mëshiroftë] thotë: "Për këtë i dhamë përparësi mendimit se namazi i bajramit është obligimi për secilin musliman. Kurse ai që ka thënë se nuk është obligim, është shumë larg nga e vërteta, sepse namazi i bajramit është prej simboleve të Islamit dhe njerëzit në këtë ditë tubohen ma shumë se sa në ditën e xhumasë. Në këtë ditë është e ligjshme thënia e tekbireve. Kurse ai

që ka thënë se është obligim kolektiv (farzi kifaje) nuk ka mundësi të rregullohet, sepse nëse në një vend të madh po u tubuan dyzet persona nuk arrihet qëllimi, por arrihet qëllimi nëse marrin pjesë të gjithë muslimanët ashtu sikurse në ditën e xhumasë .

Këtë mendim e kanë edhe Ibn Kajjimi, Shevkaniu, Ibn Sa'diu, Ibn Uthejmini, Shejh Albani, [Allahu i mëshiroftë], etj .

Sipas këtij mendimi ai që nuk merë pjesë në këtë namaz dhe e lë pas dore ka bërë mëkat dhe ka humbur në ditën e gëzimit dhe dhuratave.

**E dyta: Vendimi i sheriatit mbi namazin vullnetar që mund të falet para ose mbrapa.**

a) Ibn Abbasi [radijall-llahu anhu] thotë:

(أن النبي -صلى الله عليه وسلم- خرج يوم الفطر فصلى ركعتين لم يصلّ قبلها ولا بعدها..)

*"Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] doli në ditën e fitër bajramit dhe i fali vetëm dy rekate, nuk fali asgjë tjetër, as para e as mbrapa".* (Buhariu dhe Muslimi)

b) Ebu Seid El-Hudriu [radijall-llahu anhu] thotë:

(كان رسول -صلى الله عليه وسلم- لا يصلي قبل العيد شيئاً؛ فإذا رجع إلى منزله صلى ركعتين)

*"Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] nuk falte asgjë para namazit ta bajramit, e kur kthehej në shtëpi i falte dy rekate".* (Hadithi është sahih, transmeton Ibn Maxhe dhe të tjerët)

Prej këtyre dy haditheve na bëhet e qartë se:

- Namazi i bajramit nuk ka sunnete të rregullta që falen para ose mbrapa, duke u mbështetur në hadithin e Ibn Abbasit [radijall-llahu anhu].

- Nëse i fal dy rekate në shtëpi, e ka qëlluar sunnetin e Pejgamberit [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem], pasi që ai e ka pasur

zakon të falë namazin e Duhasë, siç përmendet në hadithin e Ebu Seid El-Hudriut.

- Nëse namazi i bajramit falet në xhami, nuk duhet të ulet para se ti fal dy rekate, duke u mbështetur në hadithin e Ebu Katades [radijall-llahu anhu], i cili thotë se Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] ka thënë:

(إذا دخل أحدكم المسجد فليركع ركعتين قبل أن يجلس)

*"Kur ndokush prej jush hynë në xhami le ti fal dy rekate para se të ulet".* (Buhariu dhe Muslimi)

- Nëse është në musal-la, edhe atëherë nuk ulet derisa nuk i fal dy rekate, sepse musal-laja në këtë rast e ka pozitën e xhamisë, pasi që Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] i ka urdhëruar gratë me menstruacione që mos ti afrohen musal-lasë. Edhe kjo sipas disa dijetarëve .

**E treta: Falja e namazit të bajramit në musal-lah .**

Prej sunneteve të vdekura në vendin tonë është falja e namazit të bajramit në musal-lah, sepse Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] çdo herë namazin e bajramit e ka falur në musal-lah. Ai e ka lënë namazin në xhaminë e vet, ku një namaz shpërblehet sa një mijë, dhe ka dal jashtë e është falur në hapësirë, në musal-lah, për të treguar vlerën që ka namazi i bajramit në musal-lah.

Këtë e kanë bërë edhe halifet pas tij.

Ibn Kudameja [rahimehull-llah] thotë se në këtë ka ixhma .'

**E katërta: Koha kur falet namazi i bajramit.**

Koha e namazit të bajramit është nga ngritja e diellit sa një shtizë deri në kur të afrohet dielli në zenit.

Ibn Battali thotë: "Të gjithë fukahatë janë të një mendimi se namazi i bajramit nuk falet para se të lind dielli e as gjatë lindjes së tij, por lejohet atëherë kur të lejohet falja e namazit nafile."

Ibn Kajjimi [rahimehull-llah] thotë: "Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] e vononte namazin e fitër bajramit, kurse e nxitonte namazin e kurban bajramit, kurse Ibn Omeri [radijall-llahu anhu], duke qenë se kujdesej me të madhe për pasimin e sunnetit, nuk dilte derisa nuk lindte dielli .

Ibn Kudameja [rahimehull-llah] këtë e arsyeton duke thënë: "Çdo bajram i ka detyrat e veta, fitër bajrami ka detyrën e nxjerrjes së sadakasë, e cila duhet të jepet para namazit të bajramit, kurse kurban bajrami ka detyrë therjen e kurbanit, koha e së cilës është pas namazit të bajramit .

**5- Nuk thërritet ezan për namazin e bajramit.**

a) Transmeton Ibn Abbasi [radijall-llahu anhu] dhe Xhabiri [radijall-llahu anhu], të cilët thonë: *"Nuk thirrej ezan për namaz të fitër dhe kurban bajramit".* (Buhariu dhe Muslimi)

b) Transmeton Xhabir ibn Semure [radijall-llahu anhu], i cili thotë: *"Kam falur shumë herë namazin e bajrameve me Pejgamberin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem], nuk thirrej as ezan e as ikamet".* (Muslimi)

Maliku [rahimehull-llah] thotë: "Ky është sunneti për të cilin s'ka dallim të mendimeve, kurse Ibn Kudameja thotë se në këtë vepër ka ixhma'. Nuk thuhej asgjë në kohën e Pejgamberit [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem], por kur i afrohej musal-lasë falej .

Ibn Abdul-Berri [rahimehull-llah] thotë se: "I pari i cili ka thirrur ezan për namaz të bajrameve është Muaviu [radijall-llahu anhu].

**E gjashta: Falja e namazit para mbajtjes së ligjëratës (hutbes).**

Ibn Kudameja thotë se në këtë janë të pajtimi tërë dijetarët , kurse Ibn Mundhiri thotë: "Ka argumente të plotfuqishme se Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] ka filluar me namaz para ligjëratës në ditën e bajramit, kështu kanë vepruar edhe Hulefatë e

drejtë pas tij, në këtë mendim janë edhe mbarë dijetarët e vendeve ."

Kurse i pari i cili e mbajti ligjëratën para namazit, disa thonë se është Othmani , disa të tjerë thonë se është Ibn Zubejri, mirëpo Ibn Kudameja thotë se kjo nuk është e vërtetë për ta. Disa të tjerë kanë thënë se i pari ka qenë Muaviu [radijall-llahu anhu]

Edhe po të ishte kjo e vërtetë nga ata, kjo është vetëm ixhtihad i tyre, për të cilin nuk ka ndonjë hadith të vërtetë të Pejgamberit [alejhis-selam]. Ibn Abbasi [radijall-llahu anhu] thotë: *"Kam marrë pjesë me Pejgamberin, Ebu Bekrin, Omerin dhe Othmanin, të gjithë këta e falnin namazin para hutbes . "*

**E shtata: Tekbiret gjatë namazit.**

Shejhul-Islam, Ibn Tejmije [rahimehull-llah] thotë: mbarë ummeti është i pajtuar se namazi i bajramit veçohet me tekbire shtesë .

a) Numri i tekbireve. Në rekatin e parë i bënë shtatë tekbire pa tekbirin e rukusë, kurse në rekatin e dytë, pesë pa tekbirin e ngritjes. Të këtij mendimi janë shtatë fukahatë .

Kurse Amr ibn Shuajbi transmeton nga babai, e ai nga gjyshi i tij se: *"Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] i ka marur 12 tekbire, shtatë në rekatin e parë dhe pesë në reaktin e dytë."* (Ahmedi, hadithi është sahih).

Sahabet nuk janë të një mendimi sa i takon tekbireve, andaj Imam Ahmedi ka qenë tolerantë në këtë çështje.

b) Me'mumi (ai që falet pas imamit) merr tekbire duke pasuar imamin. Kështu ka thënë Ibn Tejmiu [rahimehull-llah]

c) I ngritë duart për çdo tekbirë, duke u mbështetur në hadithin e Vail ibn Huxhrit [radijall-llahu anhu] ku qëndron se: *"Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] i ka ngritur duart me çdo tekbir".* (Transmeton Bejhekiu, hadithi është sahih). Kjo është e përgjithshme edhe për në bajram edhe për namaze tjera.

d) Dhikri që bëhet mes tekbireve. Nuk asnjë argument nga Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] që tregon atë që ka bërë mes këtyre tekbireve, mirëpo Ukbe ibn Amir thotë: *“Kam pyetur Ibn Mesudin: çka duhet të them mes tekbireve të namazit të bajramit? Ai tha: e falënderon dhe lavdëron Allahun dhe dërgon salavate mbi Pejgamberin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem.”*

Shejhul-Islam Ibn Tejmije thotë se mes tekbireve e falënderon dhe e lavdëron Allahun dhe lutet me çka dëshiron .

e) Vendimi i sheriatit për këto tekbire shtesë. Ibn Kudameja thotë se janë sunnet, e nuk janë vaxhib, andaj nëse i harron ose i lë me qëllim, nuk prishet namazi.

Mirëpo nëse e lë me qëllim, atëherë me qëllim të lëjë sunnetin e Pejgamberit [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] është gabim dhe i ka kaluar një e mirë.

f) Nëse me'mumi hynë me imamin në namaz dhe i kalojnë disa tekbire shtesë, ai i vazhdon tekbiret që i kanë mbetur, kurse ata që i kanë kaluar nuk i përsëritë.

**E teta: Çka është sunnet të lexohet në namaz të bajramit.**

Është sunnet që në namaz të bajramit të lexohet kjo:

- Në rekatin e parë suren El-Kaf, kurse në rekatin e dytë suren El-Kamer, sepse Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] i ka lexuar që të dy suret në namazin e bajramit, siç tregohet në hadithin e Ebu Vakid Lejthiut. (Muslimi)

- Në rekatin e parë suren El-A'la dhe në rekatin e dytë suren e El-Gashije duke u mbështetur në hadithin e Numan ibn Bëshirit [radijall-llahu anhu] se Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] i lexonte në bajram.

- Nëse për një ditë bien edhe xhumaja edhe bajrami, atëherë që të dy suret mund ti lexojë edhe në bajram edhe në xhuma, sepse është sunnet që të lexohen në të dy namazet. (Muslimi)

**E nënta: Kompensimi i namazit të bajramit.**

a) Nëse nuk kanë kuptuar se atë ditë është dita e bajramit deri sa ka ardhur dielli në zenit, atëherë mundet që ta falin në ditën e nesërme, duke u mbështetur në hadithin të cilin e transmeton Umejr ibn Enesi nga disa axhallarë të tij prej ensarëve, të cilët kanë thënë:

(غُمّ علينا هلال شـــوال فأصبحنا صياماً، فجاء ركب في آخر النهار فشهدوا أنهم رأوا الهلال بالأمس، فأمر الـنـبـي -صلى الله عليه وسلم- أن يفطروا يومهم، وأن يخرجوا غداً لعيدهم)

*"Nuk mundëm ta shohim hënën e Shevvalit, andaj vazhduam agjërimin, mirëpo në fund të ditës na erdhi një grup njerëzish dhe dëshmuan se ata e kanë parë hënën dje, atëherë Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] i urdhëroi që të prishin agjërimin atë ditë dhe nesër të dalin për ta falur namazin e bajramit".* (Ahmedi, Ebu Davud dhe të tjerët. Hadithi është sahih)

b) Nëse e takon imamin në teshehud ulesh në atë gjendje, e kur të jep selam, ngritësh dhe i fal dy rekate, së bashku me tekbiret .

c) Nëse të ikë namazi i bajramit me imam, atëherë nuk duhet ta kompensosh me asgjë. Ky është mendimi i Ebu Hanifes [rahimehull-llah], Imam Malikut dhe Muzeniut dhe e konsideron të saktë Shejh Uthejmini.

**E dhjeta: Namazi i Bajramit në udhëtim.**

- Nëse është udhëtar dhe i takon njerëzit duke u falur, atij i takon që ta fal, ashtu siç i takon ta falë namazin e xhumasë.

- Nëse janë në udhëtim si xhemat, atëherë nuk e kanë obligim as namazin e bajramit e as të xhumasë, sepse nuk është e ligjshme në udhëtim. Të këtij mendimi janë Ebu Hanifeja, Maliku dhe Ahmedi. Këtë mendim e përkrahë edhe Shejhul-Islam ibn Tejmiu [rahimehull-llah].

**E njëmbëdhjeta: Nëse për një ditë bie edhe xhumaja edhe bajrami.**

- Ijjas ibn Remle [radijall-llahu anhu] thotë: *"Kam parë Muaviun [radijall-llahu anhu] duke pyetur Zejd ibn Erkamin: A ke qenë i pranishëm me Pejgamberin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] kur janë tubuar dy bajrame? Tha: Po. Tha: Si veproi? Tha: E fali namazin e bajramit e pastaj për xhumanë tha: "Kush dëshiron le ta fal xhumanë".* (Ebu Davud, Nesaiu dhe të tjerë. Hadithi është sahih)

- Ebu Hurejre [radijall-llahu anhu] thotë: Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] ka thënë:

(قد اجتمع في يومكم هذا عيدان؛ فمن شاء أجزأه من الجمعة؛ وإنّا مُجمِّعون)

*"Nëse në këtë ditë ju tubohen dy bajrame: kush dëshiron i mjafton në vend të xhumasë, mirëpo ne edhe xhumanë do ta falim".* (Ebu Davud dhe Ibn Maxhe, hadithi është sahih).

Në bazë të kësaj që paraqitëm shohim se ai që e ka falur namazin e bajramit, i mjafton nga falja e namazit të xhumasë, mirëpo disa dijetarë kanë kushtëzuar të falin drekën. Edhe pse nga praktika e Sahabëve nuk nënkuptohet kjo. Mirëpo pa dyshim se më mirë është të falet dreka.

**E dymbëdhjeta: Rregullat e hutbes së bajramit.**

a) Dispozita për pjesëmarrjes në dëgjimin e hutbes.

Prania për dëgjim të hutbes është sunnet, duke u mbështetur në hadithin e Atasë, i cili transmeton nga Ibn Saibi, i cili thotë: "Kam marrë pjesë me Pejgamberin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] në namaz të bajramit, e kur e kreu namazin tha :

(إنا نخطب؛ فمن أحب أن يجلس للخطبة فليجلس، ومن أحب أن يذهب فليذهب)

"*Ne do të mbajmë hutbe, kush dëshiron të dëgjojë hutben le të ulet, e kush dëshiron të shkojë le të shkon".* (Ebu Davudi, Nesaiu, Ibn Maxhe dhe të tjerë. Hadithi është sahih, sipas Hakimit dhe Dhehebiut).

b) Një hutbe apo dy?

Fukahatë thonë se duhet mbajtur dy hutbe, mes të cilave ulet, duke u mbështetur në hadithin e Xhabirit [radijall-llahu anhu], i cili thotë:

(خرج رسول الله -صلى الله عليه وسلم- يوم فطر أو أضحى فخطب قائماً، ثم قعد قعدة ثم قام)

*"Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] doli në ditën e fitër ose kurban bajramit dhe mbajti hutben në këmbë, pastaj u ul dhe u ngrit sërish".* (Transmeton Ibn Maxheja, mirëpo ky hadith është i dobët).

Ky hadith i ka dy transmetues për të cilët Ahmedi, Nesaiu dhe të tjerët kanë thënë se janë metruk dhe daif.

Siç duket për bajram duhet vetëm një hutbe duke u mbështetur në hadithin e Xhabirit [radijall-llahu anhu:

(قام النبي -صلى الله عليه وسلم- يوم الفطر فصلى، فبدأ بالصلاة ثم خطب، فلما فرغ نزل فأتى النساء فذكّرهن وهو يتوكأ على يد بلال..)

*"Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] në fitër bajram u ngrit dhe filloi me namaz, pastaj mbajti hutben, e kur e kreu, zbriti dhe erdhi te gratë e i këshilloj duke qenë i mbështetur në dorën e Bilait [radijall-llahu anhu]...".* (Buhariu dhe Muslimi).

Në këtë hadith u përmend vetëm një hutbe, kurse këshillimi i grave nuk mundet të konsiderohet hutbe e dytë, sepse ka zbritur te ato që të dëgjojnë këshillimin e tij, sepse gjatë bajramit tubohen shumë njerëz saqë gratë që janë larg nuk mund të dëgjojnë hutben e tij.

Ibn Uthejmini thotë: "Kush shikon në sunnetin e vërtetë, në dy sahihet ose në vende tjera, i bëhet e qartë se Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] vetëm një hutbe e ka mbajtu".

c) Tekbiret gjatë hutbes.

Hutben e fillon me falënderim ndaj Allahut. Shejhul-Islam Ibn Tejmie [rahimehull-llah] thotë: "Askush nuk transmeton ndonjë

hadith që na tregon se Pejgamberi hutben e bajramit ose të istiskasë e ka filluar me diç tjetër përveç falënderimit”.

Kurse Ibn Kajjimi [rahimehull-llah] thotë: Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] hutbet e tija i fillonte me falënderim, e nuk ka asnjë hadith që tregon se hutbet e bajramit i fillonte me tekbire.

Kurse gjatë hutbes është e pëlqyeshme që të bëhen tekbire, edhe pse s’ka ndonjë argument i cili e veçon hutben e bajramit nga hutbet tjera me tekbire.

d) Tema e hutbes.

Ebu Seid El-Hudriu [radijall-llahu anhu] thotë:

(كان رسول الله -صلى الله عليه وسلم- يخرج يوم الفطر والأضحى إلى المصلى، فأول ما يبدأ به الصلاة ثم ينصرف، فيقوم مقابل الناس والناس جلوس على صفوفهم، فيعظهم ويوصيهم ويأمرهم، وإن كان يريد أن يقطع بعثاً قطعه، أو يأمر بشيء أمر به، ثم ينصرف)

*"Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] ditën e fitër dhe kurban bajramit dilte në musal-lah dhe fillimisht fillonte me namaz, pastaj kthehej nga njerëzit, kurse njerëzit të ulur në saffet e tyre, e i këshillonte, i porositke dhe i urdhëronte. Nëse dëshironte të caktojë ndonjë delgacion përcaktonte, ose të urdhëronte diç, urdhëronte. Pastaj largohej".* (Buhariu dhe Muslimi).

Disa dijetarë kanë thënë që gjatë fitër bajramit të bëhet hutbe mbi fitrin, kurse gjatë kurban bajramit të bëhet hutbe mbi kurbanin. Sa i përket të parës nuk ka dobi prej saj, sepse afati i dhënies se fitrit veç më ka kaluar, kurse sa i përket sqarimit mbi kurbanin, kjo mund të jetë valide.

e) Këshillimi i grave.

Është prej sunnetit që tu veçohet këshillë edhe grave, siç tregohet në hadithin e Xhabirit [radijall-llahu anhu] të lartë përmendur.

1. Tekbiret gjatë bajramit.

Është e pëlqyeshme për njerëzit të marrin tekbire në netët e dy bajrameve qofshin në xhami, në shtëpitë e tyre, në rrugë, qofshin udhëtar ose në vendin e tyre, duke u mbështetur në ajetin:

(وَلِتُكَبِّرُوا اللَّهَ عَلَى مَا هَدَاكُمْ)

"*të madhëroni All-llahun për atë se u udhëzoi dhe që të falenderoni".* (El-Bekare: 185).

Thërrasin tekbire gjatë rrugës për në namaz të bajramit dhe e ngriin zërin. Për këtë ka shumë argumente nga vepra e sahabeve dhe tabiinëve.

Edhe gratë thërrasin tekbire mirëpo me zë më të ulur, siç përmendet në hadithin e Ummu Atijes [radijall-llahu anha ]:

(... حتى نخرج الحُيّض فيكُنّ خلف الناس، فيكبرن بتكبيرهم ويدعنّ بدعائهم...)(30).

"*dilnim edhe gratë me menstruacione e qëndronin pas njerëzve, edhe ato thërritnin tekbire me ta edhe luteshim me lutjet e tyre...".* (Buhariu dhe Muslimi).

2. Larja dhe zbukurimi.

Imam Buhariu [rahimehull-llah] thotë: "Kaptina e Bajramit dhe zbukurimit gjatë tij", pastaj përmend një hadith nga Ibn Omeri [radijall-llahu anhu], i cili thotë:

(أخذ عمر جبة من إستبرق تباع في السوق، فأخذها فأتى رسول الله -صلى الله عليه وسلم- فقال: يا رسول الله، ابتع هذه تجمّل بها للعيد والوفود...)

"*Omeri [radijall-llahu anhu] mori një vel (manto) që shkëlqente, e cila shitej në treg. E mori dhe shkoi te Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] dhe i tha: o I dërguar i All-llahut, bleje këtë vel, zbukurohu me te për bajram dhe për delegacionet...".* (Buhariu dhe Muslimi).

Ibn Kudameja thotë: “Kjo tregon se zbukurimi në këto raste ka qenë gjë e njohur te ta”.

Kurse Ibn Omeri [radijall-llahu anhu] gjatë bajramit i veshte rrobat më të mira. (Bejhakiu, hadithi është sahih).

Imam Maliku thotë: “Kam dëgjuar se dijetarët e pëlqejnë parfymosjen dhe zbukurimin në çdo bajram”.

Kurse sa i përket larjes tregohet se: *“Ibn Omeri [radijall-llahu anhu] lahej ditën e fitër bajramit para se të shkojën në musal-lah.”* (Maliku, Abdurrezaku dhe Begaviu).

Zbukurimi është në veshmbathje dhe dukje, duke i shkurtuar mustaqet, duke i prerë thonjtë, duke i veshur rrobat më të mira, kurse kjo dallon nga dallimi i vendit.

3 - Ngrënia para bajramit.

-Enesi [radijall-llahu anhu] thotë:

(كان النبي -صلى الله عليه وسلم- لا يغدو يوم الفطر حتى يأكل تمرات) وفي رواية: (ويأكلهن وتراً)

*”Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] nuk dilte ditën e fitër bajramit pa ngrënë hurme”, në një transmetim tjetër qëndron: “i ngrënte tek”.* (Buhariu)

- Në transmetimin tjetër qëndron:

(ما خرج رسول الله -صلى الله عليه وسلم- يوم فطر حتى يأكل تمرات ثلاثاً أو خمساً أو سبعاً)

*”Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] asnjë herë ditën e fitër bajramit nuk ka dalë pa i ngrënë hurme, tre ose pesë ose shtatë”.* (Ibn Hibbani, hadithi është sahih, sipas Hakimit dhe Dheheniut).

Ibn Haxheri [rahimehull-llah] thotë: “Kjo është argument i qartë se Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] e ka bërë këtë vazhdimisht.”

- Burejde [radijall-llahu anhu] thotë:

(أن النبي -صلى الله عليه وسلم- كان لا يخرج يوم الفطر حتى يطعم، ولا يطعم يوم النحر حتى ينحر)

*"Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] nuk dilte ditën e fitër bajramit derisa nuk hante, kurse ditën e kurban bajramit nuk hante deri sa nuk e therrte kurbanin".* (Ahmedi, Tirmidhiu, etj. Hadithi është sahih)

Këto hadithe tregojnë se në fitër bajram hante para namazit, kurse e vononte ushqimin gjatë kurban bajramit derisa ta therte kurbanin që të hante nga kurbani i vet.

Ibn Haxheri [rahimehull-llah] i përmend disa urtësi nga ngrënia para namazit:

- Mos të mendon se është duke vazhduar agjërimin deri në ditën e bajramit.
- Nxitimin në zbatimin e urdhrit për ngrënie, etj .

4 - Dalja herët për namaz të bajramit.

All-llahu [subhanehu ve teala] thotë :

(فَاسْتَبِقُوا الخَيْرَاتِ)

*"Përpiquni dhe nxitoni për punë të mira".* (El-Maide: 48).

Kurse bajrami është prej të mirave më të mëdha. Ka shumë argumente që sqarojnë nxitimin për në xhemate dhe xhumaja, për afrim ndaj imamit dhe vlerën e safit të parë. Krejt këto vlejnë edhe për bajram.

Imam Buhariu [rahimehull-llah] thotë: "Kaptina që flet mbi daljen herët për në Bajram", pastaj përmend hadithin e Bera-së [radijall-llahu anhu], i cili thotë: Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] mbajti hutbe në ditën e kurban bajramit dhe tha:

(إن أول ما نبدأ به في يومنا هذا أن نصلي...)

*"Vepra e parë që e bëjmë në këtë ditë është falja e namazit...".*(Buhariu dhe Muslimi).

Ibn Haxheri [rahimehull-llah] thotë: "Kjo na tregon se këtë ditë nuk duhet të angazhohemi me asgjë tjetër përveç përgatitjes për namaz dhe daljes për në namaz. Kjo është mosveprimi i asgjësë para namazit, kurse kjo kërkon të dalim herët për në namaz të bajramit.

5 - Dalja e grave dhe fëmijëve.

Sa i përket grave argument për këtë është hadithi i Ummu Atijes [radijall-llahu anha:

أمرنا رسول الله -صلى الله عليه وسلم- أن نخرجهن في الفطر والأضحى: العواتق وذوات الخدور، فأما الحُيّض فيعتزلن الصلاة، ويشهدن الخير ودعوة المسلمين.

*"Jemi urdhëruar që ti nxjerrim në fitër dhe kurban bajram: gratë, kurse ato që janë në menstruacione nuk falin namaz, mirëpo dëshmojnë të mirat dhe lutjen e muslimanëve".* (Buhariu dhe Muslimi).

Ato duhet të jenë të mbuluara ashtu siç mëson sheriati, mos të zbukurohen dhe parfumohen, gjëra të cilat i sprovojnë burrat.

Sa i përket daljes së fëmijëve, Imam Buhariu ka caktuar një kaptinë të tërë mbi këtë gjë, pastaj ka sjellë hadithin e Ibn Abbasit [radijall-llahu anhu:

(خرجت مع النبي -صلى الله عليه وسلم- يوم فطر أو أضحى فصلى ثم خطب)

*"Dola me Pejgamberin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] ditën e fitër dhe kurban bajramit, e ai e fali namazin e pastaj mbajti hutben...".* (Buhariu dhe Muslimi), kurse në transmetimin tjetër qëndron:

(ولولا مكاني من الصغر ما شهدته)

*"Po mos të isha i vogël nuk do të mundesha ta shoh".* (Buhariu)

6 – Ecja në këmbë gjer te musal-lah (vend falja e namazit të Bajramit).

Për ecjen në këmbë gjer te musal-la janë transmetuar tri hadithe e që të gjitha janë të dobëta sipas Ibn Haxherit. E është transemtuar prej Aliut (radijall-llahu anhu) se ka thënë: *"Prej synetit*

*është të shkon për namaz të bajramit duke ecur më këmbë".* (Tirmidhiu dhe e ka konsideruar hasen , si dhe Ibn Maxhe dhe El Bejheki)

Tirmidhiu ka thënë: Shumica e shohin të veprohet me këtë hadith për këtë e preferojnë ecjen e njeriut për namaz të bajramit në këmbë.

Për ecjen në këmbë për namaz të Bajramit janë transmetuar edhe dy hadithe mursel, të sakta nga Ibn Musejjibi dhe Zuhriu.

Imam Maliku thotë: "Ne ecim dhe vendi i faljes është afër e nëse do të ishte larg s'ka gjë nëse shkojmë me mjetin transportues."

Ibn Mundhiri thotë: "Ecja për në bajram është më mirë sepse është më afër modestisë, mirëpo edhe nëse shkon me mjet hipje s'ka gjë."

### 7 - Urimet për bajram.

Xhubejr ibn Nufejri thotë:

(كان أصحاب رسول الله -صلى الله عليه وسلم- إذا التقوا يوم العيد يقول بعضهم لبعض: تقبّل الله منا ومنك)

*"Sahabet e Pejgamberit [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] kur takoheshin ditën e bajramit i thonin njëri tjetrit: tekabel-lall-llahu minna ve minke: All-llahu i pranoftë veprat tona dhe tuajat".* (Ibn Haxheri thotë është hasen).

Muhammed ibn Zijad El-elehani thotë: "Isha me Ebu Umamete El-Bahiliun [radijall-llahu anhu] dhe disa sahabe tjerë të Pejgamberit [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem]. Ata kur ktheheshin nga namazi i thonin njëri tjetrit: Tekabel-lall-llahu minna ve minke: All-llahu i pranoftë veprat tona dhe tuajat". (Ahmedi thotë senedi është i mirë).

Sa i përket urimeve që jepen për bajram ata dallojnë nga vendi në vend, andaj nuk është me rëndësi se çfarë fjale i thua, nëse ajo

fjalë nuk është e ndaluar ose nëse nuk ka në te përngjasim me kafirat.

8 -Ndërrimi i rrugës.

Xhabiri [radijall-llahu anhu] thotë:

(كان النبي -صلى الله عليه وسلم- إذا كان يوم عيد خالف الطريق)

*"Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] në ditën e bajramit e ndërronte rrugën".* (Buhariu)

Dijetarët i kanë hulumtuar urtësitë e kësaj vepre të Pejgamberit [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] dhe i kanë gjetur mbi njëzet urtësi .

Prej tyre i kanë numëruar edhe këto:

- Shfaqje e simboleve islame.
- Që të dëshmojnë dy rrugë për të.
- Shfaqja e përmendjes së All-llahut.
- Futja mllef në zemrat e kafirave dhe munafikëve.
- Dhënia selam banorëve të dy rrugëve.
- Ose mësimi i tyre.
- Ose dhënia sadaka nevojtarëve të dy rrugëve.
- Ose vizita e farefisit që banojnë në dy rrugët, etj.

9 - Gëzimi për bajram.

a) Aisheja [radijall-llahu anha] thotë:

(دخل عليّ رسول الله -صلى الله عليه وسلم- وعندي جاريتان تغنيان بغناء بُعاث فاضطجع على الفراش وحوّل وجهه، ودخل أبو بكر فانتهرني، وقال: مزمارة الشيطان عنــد النبي؟! فأقبل عليه رسول الله -صلى الله عليه وسلم- فقال: (دعهما فلما غفل غمزتهما فخرجتا)

*"Hyri te unë Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] duke qenë aty të pranishme dy vogëlushe të cilat këndonin. U shtri në shtrat dhe e ktheu fytyrën. Ndërkohë hyri Ebu Bekri dhe më qortoi e më tha: a fyell të shejtanit te Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem]? U drejtua nga ai Pejgamberi [alejhis-selam] dhe i tha: "lëri ati dyja. Kur e zuri*

*gjumi i preka që të dalin".* (Buhariu dhe Muslimi). Në transmetimin tjetër qëndron:

وفي رواية: (تغنيان بدف)

*"Këndonin me def".* (Muslimi).

Ibn Haxheri [rahimehull-llah] thotë: "Në këtë hadith ka shumë dobi, prej tyre janë edhe këto: mundet ti mundësosh familjes gjëra që u shkaktojnë lozje dhe rehati nga ibadetet, dhe se largimi prej adhurimeve kërkohet në këto ditë dhe se shfaqja e gëzimit në bajrame është prej simboleve të fesë ."

Mendo rreth dhuntive të Allahut, ku muslimanët gëzohen me bajramin dhe shpërblehen me këtë gëzim sepse është prej simboleve të fesë. Mirëpo duhet ditur se ky gëzim duhet të jetë sipas kufijve të fesë dhe nuk duhet kaluar ato me gjëra negative dhe mëkate, sepse kjo nuk është gëzim i lejuar fetarisht por është ngacmim nga shejtani.

b) Bashkimi i njerëzve në ushqim gjatë bajramit është sunnet. Sepse në këtë mënyrë e shfaq këtë simbol të madh. Shejhul-Islam Ibn Tejmie [rahimehull-llah] thotë: bashkimi i njerëzve në ushqim gjatë bajrameve dhe ditëve të teshrikut është sunnet, sepse është prej simboleve të Islamit, të cilat i ka lënë sunnet Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem].